# Si mund të gjendet shpëtimi nga mëkati?



*Hazret* **Mirza Ghulam Ahmed**[as]

Mesih i Premtuar dhe Imam Mehdi
Themelues i Xhematit Musliman Ahmedia

**Si mund të gjendet shpëtimi nga mëkati?**

گناہ سے نجات کیوں کر مل سکتی ہے

Autor: *Hazret* Mirza Ghulam Ahmed [paqja qoftë mbi të]
Mesih i Premtuar dhe Imam Mehdi,
Themelues i Xhematit Musliman Ahmedia

(Albanian rendering of *"How to be Free from Sin"*)

Botimi i parë në gjuhën urdu: *"Gunah se naxhat kjonker mil sakti hai"*,
i botuar në revistën *"Review of Religions"*, janar 1902.

Botimi i parë në shqip: 2014



*E përktheu nga origjinali:* Samad Ghori
*Redaktorë gjuhësorë:* Ina Komino, Rexhep Hasani

**Botues:**
Islam International Publications Ltd.
Islamabad, Sheephatch Lane,
Tilford, Surrey GU10 2AQ, UK

*Design:* Petani Design, Tiranë
*U shtyp në shtypshkronjën:* Gent.grafik, Tiranë

Për më shumë informacion, ju lutemi vizitoni:
Anglisht: www.alislam.org
Shqip: www.alislam.al

ISBN: 978-1-84880-256-8

# Si mund të gjendet
# shpëtimi nga mëkati?

***Hazret*** **Mirza Ghulam Ahmed**
*paqja qoftë mbi të*
**Mesih i Premtuar dhe Imam Mehdi**
**Themelues i Xhematit Musliman Ahmedia**

**Tiranë, 2014**

## Rreth autorit

*Hazret* Mirza Ghulam Ahmedi[as] lindi në vitin 1835 në Kadijan të Indisë. Ai ishte shumë i përkushtuar në studimin e Kuranit të Shenjtë dhe tërë kohën e tij e kalonte në adhurimin e Zotit dhe në përkushtimin ndaj Tij.

Gjatë periudhës në të cilën jetoi, Islami ishte nën shënjestër të sulmeve armiqësore nga të gjitha anët dhe muslimanët në përgjithësi ishin në rënie të skajshme shpirtërore, me një besim të dyshimtë dhe krejtësisht sipërfaqësor. Ai ndërmori një fushatë të jashtëzakonshme për t'i treguar botës fytyrën e bukur e të vërtetë të fesë Islame. Ndër përpjekjet e tij të çmuara e madhore, mund të përmendim: mbi nëntëdhjetë libra (duke përfshirë veprën e tij fenomenale *"Berahin-e-Ahmedia"* që ndryshoi krejtësisht rendin e botës fetare), qindra ligjërata me njohuri të thella të mistikës e debate të shumta fetare, të cilat argumentonin më së miri se feja Islame është një fe e gjallë, nëpërmjet së cilës njeriu mund të lidhë kontakt me Krijuesin e tij dhe mund të komunikojë me Të.

Shumica nga nëntëdhjetë e dy veprat e tij janë shkruar në gjuhën urdu, disa janë në gjuhën arabe e disa të tjerë edhe në gjuhën perse. Ai gjithashtu provoi se mësimet e Kuranit Famëlartë dhe Sheriati i fesë Islame janë të destinuara të ngrenë e të përsosin nivelin moral, intelektual dhe shpirtëror të njeriut. Ai deklaroi se Zoti i Madhërishëm e caktoi atë si Mesih dhe Imam Mehdi, siç ishte përmendur në profecitë e Biblës, të Kuranit Famëlartë dhe të *haditheve* të *Hazret* Profetit Muhammed[sa].

Ai themeloi Xhematin Musliman Ahmedia dhe në vitin 1889 filloi të pranonte aderime në të. Ai ndërroi jetë më 26 maj të vitit 1908. Sipas profecive të bëra prej tij, të mbështetura nga Kurani Famëlartë dhe nga thëniet e *Hazret* Profetit Muhammed[sa], Xhemati Musliman Ahmedia vijoi misionin e tij nën udhëheqjen e *Kalifatit*. Aktualisht *Hazret* Mirza Masrur Ahmedi është udhëheqësi botëror i Xhematit Musliman Ahmedia dhe *Kalifi* i Pestë i Mesihut të Premtuar[as]. Ky Xhemat sot është përhapur në më shumë se 205 vende të botës dhe përbëhet nga miliona anëtarë.

## Parathënie

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ

نَحْمَدُهٗ وَنُصَلِّيْ عَلٰى رَسُوْلِهِ الْكَرِيْمِ

اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ وَالصَّلٰوةُ وَالسَّلَامُ عَلٰى رَسُوْلِهٖ مُحَمَّدٍ وَّ اٰلِهٖ وَ

اَصْحَابِهٖ اَجْمَعِيْنَ

*“Si mund të gjendet shpëtimi nga mëkati?”* është shkruar në gjuhën urdu, në janar të vitit 1902. Në këtë libërth, *Hazret* Mirza Ghulam Ahmedi, Mesih i Premtuar[as] tregon se epoka jonë, sa më shumë që është zhvilluar nga ana materiale, aq më shumë ka rënë nga ana shpirtërore. Duket se një forcë shumë tërheqëse fshehtas po i ndjell njerëzit drejt rënies. Në këtë situatë, ata kurrsesi nuk mund të ngrihen lart, derisa të mos kundërveprojë një forcë tjetër akoma më tërheqëse prej qiellit, e cila t’u sigurojë njerëzve kënaqësinë në porositë e të Gjithëmëshirshmit dhe bindjen se mëkati është vdekje. Kjo dritë bindjeje vjen vetëm nga qielli përmes atij dielli që quhet *Imam* i kohës. Në bazë të profecive të përmendura në librat e feve, autori tregon periudhën kohore në të cilën ai Imam i kohës duhej të vinte e më pas parasheh edhe disa nga zhvillimet që do të bëheshin me jetën dhe me Xhematin e tij.

Duke dhënë një panoramë reale të botës fetare, autori tregon se muslimanët në përgjithësi, për shkak të largimit të tyre nga Islami burimor dhe për shkak të keqinterpretimit të konceptit të *xhihadit* kanë nëpërkëmbur të drejtat e njerëzve, kurse të krishterët, për shkak të doktrinës së gabuar të *trinitetit*, kanë zaptuar të drejtat e Zotit.

Mesihu i Premtuar[as] gjithashtu argumenton se feja e vërtetë duhet të gjykohet nga aftësitë e saj për të çuar besimtarët drejt bindjes në ekzistencën e Zotit, drejt njohjes së Tij. Ai bën edhe një krahasim midis Islamit dhe feve të tjera kryesore dhe arrin në përfundim se vetëm Islami mund t'i dhurojë njeriut njohje të vërtetë, rrjedhimisht edhe shpëtimin nga mëkati.

Koncepti i shpëtimit i paraqitur nga Islami ndryshon nga konceptet e feve të tjera, sidomos nga ai i krishterimit, sepse Islami hedh poshtë idenë e mëkatit të trashëguar dhe pohon që njeriu është përgjegjës vetëm për mëkatet e tij. Në këtë libërth, Mesihu i Premtuar[as] u përgjigjet pyetjeve të rëndësishme si: përse njeriu mëkaton dhe se si ai mund të lirohet nga mëkati?

Mesihu i Premtuar[as] sqaron se njeriu vetë nga natyra u shmanget gjërave për të cilat është i bindur se janë të dëmshme dhe nëse ai mëkaton, do të thotë se ai nuk beson me bindje të plotë në ekzistencën e Zotit dhe në dënimin e humbjen që i vjen nga mëkati. Po të ketë të njëjtën bindje në përgjegjësinë e mëkatit, siç e ka për shembull në dëmin e helmit të gjarprit, ai kurrë nuk do të provojë të shkelë porositë hyjnore. Sipas tij, njeriu mund t'i shpëtojë mëkatit vetëm kur të fitojë njohje të përsosur edhe rreth madhështisë së Zotit, edhe rreth bukurisë së Tij. Këtë nivel bindjeje ai mund ta arrijë duke u bashkuar me *Imamin* e kohës dhe me përpjekje të vazhdueshme e të sinqerta në rrugën e Zotit.

**Botuesi**

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

## Si mund të gjendet shpëtimi nga mëkati?

Në këtë libërth, kam ndërmend t'i tregoj botës se epoka jonë, sa më shumë është zhvilluar nga ana materiale, aq më shumë ka rënë nga ana shpirtërore, madje shpirtrat nuk e kanë më as durimin për të ndierë vërtetësitë fisnike. Po t'i hedhim një sy të vëmendshëm gjendjes së njerëzve, do të dalim në përfundimin se një forcë shumë tërheqëse fshehtas po i ndjell ata drejt rënies, saqë ata po lëvizin çdo çast e më shumë drejt një gremine, të cilën, me fjalë të tjera, mund ta quajmë si *"gjendja më e ulët"*[1]. Aftësitë njerëzore kanë pësuar një ndryshim rrënjësor të atillë, saqë lëvdojnë e përlëvdojnë çdo gjë që u ngjan e bukur, por që është krejt e papëlqyer dhe e shëmtuar nga këndvështrimi shpirtëror. Ndërgjegjja e çdokujt e ndien fort që një forcë tërheqëse po e merr tatëpjetë. Pikërisht për shkak të ndikimeve rrënuese të këtyre tërheqjeve, një botë e tërë është shkatërruar tashmë. Njerëzit nënçmojnë e përqeshin të vërtetat fisnike, ndërsa atë që i përkushtohet sinqerisht Zotit, e quajnë naiv. Të gjithë shpirtrat që banojnë në botë duken sikur janë të kërrusur drejt tokës, thua se janë të sakatuar e të detyruar prej një tërheqjeje të fshehtë!

Kjo është pikërisht ajo që kam thënë edhe më përpara, që e gjithë puna e botës varet nga tërheqjet. Ajo palë që ka më shumë forcë tërheqëse e afron palën tjetër drejt vetes. Kjo filozofi është tërësisht e vërtetë, që një forcë tërheqëse e caktuar mund të mposhtet vetëm nga një forcë tjetër më e madhe e më tërheqëse sesa ajo, prandaj,

1. اسفل السافلين *"Esfelus safilin"*.

edhe bota, që për shkak të tërheqjes nga poshtë po shkon tatëpjetë gjithnjë e më shumë, kurrsesi nuk mund të ngrihet lart, derisa të mos kundërveprojë prej qiellit një forcë tjetër akoma më tërheqëse, për t'i siguruar më shumë bindje palës së vet. Domethënë, ashtu sikurse njerëzit ndiejnë fort dobi e kënaqësi në pasionet vetjake, duhet të gjejnë dobi më me bindje në porositë e të Gjithëmëshirshmit e të ndiejnë më me bindje se mëkati është vdekje. Kjo dritë bindjeje vjen vetëm nga qielli përmes atij dielli që quhet *Imam i kohës*. Prandaj është thënë se të mos e njohësh këtë *Imam* është njësoj sikur të vdesësh në padituri. Ai që thotë se nuk dua të marr dritë nga ky diell, guxon të thyejë ligjin e pandryshueshëm të Zotit. A është e mundur që sytë tuaj të shikojnë pa diell? Megjithëse edhe sytë kanë një dritë, ajo dritë është e kushtëzuar nga dielli. Dielli është drita e vërtetë që vjen nga qielli dhe që e ndriçon Tokën. Pa të, sytë janë të verbër. Kështu, ai që fiton bindje përmes kësaj drite qiellore, fiton edhe një tërheqje drejt të vepruarit mirë.

Është e natyrshme që të ndodhë një luftë midis tërheqjes qiellore dhe asaj tokësore, sepse njëra të tërheq drejt virtytit dhe tjetra drejt mëkatit; njëra drejt lindjes dhe tjetra drejt perëndimit. Kjo luftë medoemos do të bëhej shumë e ashpër, kur të dyja forcat do të kishin aftësinë më të madhe të tërheqjes së tyre, prania e të cilave ishte e pashmangshme pikërisht në kohën kur bota do të kishte kulmuar zhvillimin e saj. Prandaj, kur do të shihni se bota ka kulmuar në përparimin e saj, duhet të kuptoni se pikërisht ato janë edhe ditët e përparimit qiellor dhe binduni që edhe në qiell bëhen përgatitje shpirtërore për të krijuar edhe atje një forcë tërheqëse, e cila synon të luftojë me forcën tërheqëse të tokës. Andaj, një kohë e tillë do të jetë e llahtarshme, kur bota do të pushtohet tërësisht nga shpërfillja dhe ligësia, sepse, pikërisht ajo është koha e premtuar për betejën shpirtërore, të cilën profetët e kanë përshkruar me lloj-lloj

metaforash. Disa prej tyre e kanë përshkruar si një betejë të fundit midis engjëjve qiellorë dhe djajve tokësorë, që do të pararendë fundin e botës. Disa njerëz nga injoranca dhe naiviteti mendojnë se kjo betejë do të jetë fizike ku luftohet me shpata e pushkë, por ata gabojnë. Për shkak të mendjengushtësisë dhe marrëzisë së tyre, ata presin që lufta shpirtërore të bëhet me përballje fizike.

Kështu që, një ndeshje e fortë pritet të ndodhë këto ditë, midis errësirës tokësore dhe dritës qiellore. Të gjithë profetët fisnikë të Zotit, që nga Ademi e gjer te Profeti ynë[sa], kanë dhënë shenja për këtë luftë, duke treguar edhe emra të ndryshëm të dy komandantëve të secilës palë; njëri që do të zbulojë të vërtetat dhe tjetri që do t'i fshehë ato, ose me fjalë të tjera, njëri do të zbresë prej qiellit me engjëj prej drite dhe që do të jetë pasqyrim i *Mikailit* dhe tjetri do të shfaqet nga toka me errësirat satanike e që do të jetë pasqyrim i *Iblisit*.

Sikurse e shohim që ushtria tokësore tregon gatishmëri, duke qenë tërësisht e armatosur dhe e angazhuar në punën e saj, madje e ka mbaruar një pjesë të madhe të punës, andaj natyrshëm na lind një dëshirë e sinqertë dhe, edhe urtësia na kërkon që edhe qeveria qiellore të mos jetë e shkujdesur në përgatitjet e saj. Në fakt, qeveria qiellore nuk parapëlqen të bëjë bujë e zhurmë dhe shumë nga masat i merr heshturazi, ndërsa njerëzit, as nuk e marrin vesh se çfarë është duke ndodhur, atëherë në qiell shfaqet një shenjë, në Tokë ngrihet një minare e ndritur dhe e bardhë dhe drita qiellore bie mbi atë minare, e cila, më pas, ndriçon tërë botën. Kjo fjali e shkurtër do shpjegim që do të jepet në vijim.

Sistemi shpirtëror i ngritur nga Zoti i Madhërishëm, ndonëse përputhet me sistemin fizik, në disa çështje i pari ka cilësi të çuditshme, të cilat nuk janë aq të dukshme në sistemin fizik. Për shembull, kur

përgatitet tërheqja tokësore, ajo vetvetiu shkakton përgatitjen e tërheqjes qiellore, edhe pse të dyja i kundërvihen njëra-tjetrës. Është e kuptueshme, pra, që gjatë kohës kur të dyja këto forca do të ishin në kulmin e tyre, që do të ishte edhe epoka e fundit e botës, duhet të ndodhte një betejë midis tyre, sepse epërsia kërkon që kundërshtari të asgjësohet. Andaj, atje ku të dyja palët do të jenë baras në forcë e në madhështi, lufta midis tyre është e pashmangshme. Një gjë e tillë është e parashikuar në të gjithë librat e profetëve të Zotit. Edhe logjika po ashtu e kërkon si të nevojshme. Kur dy palë kundërshtare, që janë shumë të fuqishme në tërheqjen e tyre, do të ndeshen, është e domosdoshme që njëra prej tyre ta eliminojë tjetrën, ose të eliminohen që të dyja.

Sipas profecive të parathëna në librat e profetëve rreth kësaj lufte, kur do të kishte kaluar mijëvjeçari i parë pas *Hazret* Mesihut[as] (Jezusit), gjatë të cilit, shejtani do të mbetej i prangosur, tërheqja tokësore do të fillonte të hidhte rrënjët e saj. Kjo ishte pikërisht ajo kohë, kur Islami kishte filluar të binte, nga shmangia prej parimeve të tij fisnike. Edhe përparimet e tij shpirtërore kishin ndalur, madje, edhe fitoret materiale kishin marrë fund. Islami kishte lindur në ditët kur shejtani ishte vënë në pranga dhe kështu duhej të ndodhte, sepse të gjithë profetët, deri te Gjoni i mençur kështu e kishin parashikuar. Pas lirimit të shejtanit, domethënë në mijëvjeçarin e parë pas Krishtit, filloi rënia e tij. Islami nuk përparonte më. Atëherë, veprimtaritë satanike zunë të shfaqeshin me ngjyra të ndryshme dhe pema e djallit vazhdoi të lulëzonte në Tokë. Disa prej degëve të saj u përhapën në Lindje, e disa të tjera arritën edhe në vendbanimet e skajshme të Perëndimit, disa në Jug e disa të tjera morën drejtimin e Veriut. Sikundër u tha që afati i burgimit të shejtanit ka zgjatur një mijë vjet, këtë gjë e dëshmuan edhe ngjarjet që ndodhën. Po ashtu, sipas parashikimeve të profetëve, edhe liria e shejtanit do të vazhdonte për

një mijë vjet të tjerë, e cila do të fillonte pikërisht në krye të shekullit katërmbëdhjetë *hixhri*. Duhet sqaruar se kjo periudhë mijëvjeçare llogaritet në bazë të të dhënave hyjnore, pra në bazë të kalendarit hënor, sepse Zoti këtë mënyrë llogaritjeje ua ka mësuar hebrenjve dhe muslimanëve për t'u përcaktuar kohët profecive të ndryshme. Kurse sistemi i ndarjes së kohës në bazë të diellit është një risi e njerëzve që nuk përputhet me konceptin e librave hyjnorë.

Shkurt, sipas kalendarit hënor, pikërisht koha që ne po kalojmë përbën ditët e fundit që shejtanit i kanë mbetur nga afati i lirisë, të cilit madje i kanë kaluar edhe nëntëmbëdhjetë vjet. Por shejtani nuk do që t'i rrëmbehet liria dhe qeverisja, prandaj, lufta midis dy tërheqjeve do të ndodhë pashmangshmërisht, e cila, në fakt, është parathënë që nga fillimi. Fjala e Zotit nuk mund të gabojë.

Një tjetër dëshmi për këtë kohë na vjen që nga koha e fillimit të botës, domethënë nga koha e ardhjes së Ademit deri më sot ka kaluar mijëvjeçari i gjashtë, në të cilin duhej të lindte Ademi i dytë. Kjo sepse dita e gjashtë ishte ajo e lindjes së Ademit dhe, sipas librave hyjnorë, një ditë llogaritet si një mijë vjet. Kështu që, në bazë të premtimeve të Zotit, duhet të pranojmë se ai Adem ka lindur tashmë, edhe pse ai nuk u njoh plotësisht deri më tani. Po ashtu, duhet të pranojmë se vendndodhja e atij Ademi, e përcaktuar vetë nga dora e Zotit, është në Lindje, e jo në Perëndim, sepse, në *Teurat* (Zanafillë), në vargun 8 të kapitullit 2, dëshmohet se Ademit i ishte siguruar një vendbanim në një kopsht në drejtim të Lindjes. Prandaj, duhet që edhe ky Adem të shfaqej në ndonjë vend lindor, në mënyrë që të përputhej analogjia vendore midis të parit e të fundit. Si muslimanët, ashtu edhe të krishterët janë të detyruar ta pranojnë, veçse nëse i pengon fryma e mosbesimit.

Pra, e vërteta është shumë e qartë dhe e perceptueshme, që kjo epokë është epoka e luftës midis dritës dhe errësirës. Përderisa errësira vijon të jetë në kulmin më të madh të veprimtarisë së saj, nuk mund të shpresohet se pa zbritur drita qiellore, dikush të mund ta mbizotërojë atë. Nuk ka asnjë dyshim që ajo po përhapet me gjithë dendësinë e saj dhe llamba gjysmëvdekur e fisnikërisë po platitet. Vetëm doktrinat rituale, dija e ngurtësuar dhe faljet rituale nuk e mbajnë dot gjallë dritën që tashmë është në shuarje e sipër. A mund t'i tregojë udhën i verbri të verbrit? Kurrsesi! A mund të largojë errësira errësirën? Nuk është e mundur! Tanimë, duhet një minare e re, e cila duhet të përgatitet në Tokë dhe të ngrihet lart, duke kapërcyer gjindjen tokësore, në mënyrë që t'i zbresë drita qiellore e të vendoset llamba hyjnore e më pas e gjithë bota të ndriçohet me dritën e saj. Përndryshe, nëse ajo llambë nuk do të vendoset në një vend të lartë, si mund të përhapet drita e saj në të katër anët?!

Ju mbetet tani të kuptoni se çfarë është kjo minare? Ajo nënkupton natyrshmërinë e shenjtë, të dëlirë dhe vullnetin e lartë, që i jepet njeriut të përsosur, atij që e meriton ta gëzojë dritën qiellore. Ky interpretim buron vetë nga cilësitë e qenësishme të minares. Pra, lartësia e minares simbolizon vullnetin e lartë të atij njeriu; fortësia e saj shënjon qëndrueshmërinë e tij që shfaqet në gjithfarë sprovash dhe bardhësia e saj tregon pafajësinë e tij që zbulohet përfundimisht. Kur do të ketë ndodhur e gjithë kjo, pra kur do të jenë shfaqur si një minare e ndritur vullneti i tij i lartë, qëndrueshmëria e tij e palëkundur, durimi i tij i pakundshoq dhe gjithashtu, pafajësia e tij e mbështetur me argumente, atëherë do të përfundojë shfaqja e tij e përvuajtur dhe do të fillojë shfaqja madhështore e tij. Spiritualiteti, i praruar me madhështinë hyjnore, zbret mbi atë njeri që qëndron i vendosur si minare, e atëherë, me lejen e Zotit, ai fiton aftësi hyjnore.

E gjithë kjo ndodh në shfaqjen e dytë. Pikërisht kështu në një mënyrë të veçantë do të bëhej ardhja e Mesihut të Premtuar.

Kështu do të realizohej ardhja tipike e Mesihut të Premtuar dhe kështu do t'u përshtatej ajo rrëfimeve që gjenden te muslimanët, të cilat tregojnë se Mesihu i Premtuar do të zbresë pranë një minareje. Zbritja e tij simbolizon një ardhje madhështore, të pajisur me një ngjyrë hyjnore, megjithatë, kjo nuk do të thotë se para asaj kohe, ai nuk gjendej në Tokë. Por është e sigurt që qielli do ta përmbajë atë, gjersa të vijë koha e tij, që është e caktuar prej Zotit.

Ndër praktikat e Zotit është edhe kjo që, për t'u mësuar njerëzve çështjet shpirtërore, Ai përdor përshkrime fizike të tyre, ashtu si tempulli i Bejtul Mukadesit dhe Meka e shenjtë janë simbole të shfaqjeve shpirtërore. Pikërisht mbi këtë bazë mësohet në fenë Islame se Mesihu i Premtuar do të zbresë mbi një minare ose pranë saj, në një vend që ndodhet në lindje të Damaskut. Edhe Ademit, siç dihet, i ishte siguruar një vend në drejtim të Lindjes. Nuk ka ndonjë pengesë që të ndërtohet edhe ndonjë minare fizike, para shfaqjes madhështore që u përmend më lart, sepse në *hadithe* parashikohet që minarja do të jetë një shenjë e ardhjes madhështore të Mesihut të Premtuar dhe që do të ndërtohet para ardhjes së tij.

Pra, është e caktuar që Mesihu i Premtuar të vijë në dy mënyra: së pari, në mënyrë të thjeshtë, e cila do të jetë e mbushur me një varg sprovash, në një kohë me lloj-lloj vështirësish, e kur do të kenë përfunduar ato ditë, do të vijë përfundimisht edhe koha e shfaqjes madhështore. Por para kësaj, siç përmendet në *hadithe*, do të ndërtohet një minare fizike, e cila do ta faktojë minaren shpirtërore e do t'i shëmbëllejë asaj.

Bota nuk do ta njohë Mesihun e Premtuar përpara se ai të shfaqet në mënyrën madhështore, sepse ai nuk është prej botës. Bota nuk e do atë, sepse ajo nuk e do as Zotin prej të cilit ai ka ardhur. Prandaj, është e pashmangshme që ai të shqetësohet, të torturohet e të paditet me gjithfarë akuzash, ashtu sikurse tregojnë profecitë në Islam se Mesihu i Premtuar nuk do të pranohet në fillim. Njerëzit e pamend do të harxhojnë veten e tyre për të nxjerrë helm e vrer e për të kurdisur çdo sherr kundër tij, aq shumë saqë, dikush duke e sulmuar mizorisht, do të mendojë se ka bërë një mirësi të madhe, e dikush tjetër duke e lënduar atë, do të kujtojë se e ka kënaqur Zotin me veprimin e tij. Kështu do të vijojë. Atij do t'i bien gjithfarë tërmetesh, ai do të përballet me çdolloj vështirësie, derisa zakoni i Allahut do të përmbushet në lidhje me të. Atëherë do të vijë koha e shfaqjes madhështore të tij. Njerëzve të parapërgatitur do t'u hapen sytë dhe ata vetë do të fillojnë të mendojnë: "Çfarë pune qenka kjo e ç'gënjeshtar qenka ky që nuk mposhtet?! Pse ndihmën e Zotit e paska ai e jo ne?!" Atëherë një engjëll i Zotit do të zbresë në zemrat e tyre dhe do t'u mësojë: "Profecitë që keni përcaktuar ju prej *haditheve* dhe rrëfimeve a janë aq vendimtare që ju janë bërë pengesë kaq e pakapërcyeshme?! A nuk ekziston mundësia që disa prej tyre të jenë të sajuara ose të pasakta?! A nuk është e mundur që disa profeci edhe mund të përmbushen në mënyrë metaforike?! Vallë, cili ishte shkaku tjetër i fatligësisë dhe i mosbesimit të hebrenjve, përveç faktit se ata nuk reshtën së insistuari se të gjitha çështjet të përmbusheshin në mënyrë fizike e të realizoheshin mu sipas mendimeve të tyre, gjë që nuk ndodhi?! E, tani ngaqë kemi të njëjtin Zot, me të njëjtën praktikë, si nuk mundet që e njëjta sprovë të mos ju bjerë edhe juve?!" Kështu që, zemrat e njerëzve do të pushtohen vetvetiu nga këto mendime, ashtu siç ka ndodhur gjithmonë [me çdo profet].

Nuk është e drejtë që në këtë kohë, për të përhapur besimin e vërtetë dhe rrugën e drejtë, të ndërmerren luftëra fizike, sepse shpata nuk mund të tregojë bukuritë e së vërtetës, përkundrazi, i shpie akoma më shumë në fshehtësi e paqartësi. Ata që kanë mendime të tilla, nuk janë miq por armiq të Islamit. Ata kanë karakter krejtësisht të ulët, jetë të pandershme, vullnet të epur, zemra të ngrysura, mendje të përcipta dhe me natyra të errëta. Ata u krijojnë kundërshtarëve të Islamit mundësinë për të bërë një akuzë, me të cilën edhe mund ta fitojnë të drejtën, sepse sipas tyre, Islami ka nevojë për *xhihad* për përparimin e tij, por kjo është një fyerje që i bëhet Islamit. Feja që ka forcën e mjaftueshme për të provuar vërtetësinë e saj me argumente të logjikshme, me dëshmi të besueshme dhe me shenja qiellore, nuk ka fare nevojë të përhapë vërtetësinë e saj përmes dhunës dhe nën kërcënimin e shpatës. E nëse ndonjë fe nuk e ka këtë cilësi dhe për ta mbuluar dobësinë e saj, përdor shpatën, nuk na nevojitet asnjë argumentet tjetër për të dalë në përfundim se ajo është e rreme. Me shpatën e vet ajo copëtohet.

Por edhe akuza: “Nëse Islami nuk e lejon *xhihadin*, përse në fillimet e tij ka përdorur shpatën?”, nuk është e drejtë, madje, dëshmon padituринë e akuzuesve. Ata nuk e dinë se Islami në asnjë mënyrë nuk e lejon imponimin për përhapjen e besimit. Shikoni sa qartë është shprehur ky ndalim në Kuran:

لَآ إِكْرَاهَ فِي الدِّيْنِ

*“Nuk ka imponim në fe”*.[2]

Shtrohet pyetja: “Përse atëherë ishte përdorur shpata?” Përgjigja është se njerëzit e egër arabë që nuk gëzonin asnjë kulturë e respekt,

2. Kurani Famëlartë 2:257.

ishin bërë armiq të Islamit e të muslimanëve. Kur atyre u ishin paraqitur argumente të qarta të Njëshmërisë së Zotit e të vërtetësisë së Islamit, u ishte bërë vërejtje që njeriut si njeri nuk i ka hije të adhurojë gurët, madje është një gabim i hapët dhe është edhe në kundërshtim me njerëzimin, atëherë ata nuk kishin asnjë përgjigje të këtyre pyetjeve racionale. Duke e parë këtë, njerëzit e mençur filluan të anojnë nga Islami. Vëllai iu nda vëllait, biri babait. Atëherë, për ta shpëtuar fenë e tyre të rreme, arabët nuk gjetën asnjë taktikë tjetër përveçse t'i ndalonin njerëzit nga Islami me ndëshkime nga më të ashprat. Krerët e Mekës së shenjtë si Ebu Xhehli e të tjerë, praktikisht vepruan në këtë mënyrë.

Ata që e njohin historinë e fillimit të Islamit, e dinë shumë mirë se sa shumë masakra kishin bërë kundërshtarët në Mekë dhe sa shumë të pafajshëm kishin vrarë barbarisht, megjithatë, njerëzit nuk reshtnin së pranuari Islamin. Kjo për arsye se edhe një naiv e kuptonte se sa i pastër dhe i logjikshëm ishte Islami përballë idhujtarisë së tyre. Dhe kur nuk e arritën suksesin që deshën me këtë mënyrë idhujtarët, vendosën që përfundimisht ta vrisnin Profetin Muhammed[sa]. Zoti e shpëtoi Profetin[sa] dhe e çoi në Medinë, por kundërshtarët e ndoqën për ta vrarë dhe kurrsesi nuk donin të hiqnin dorë nga plani i tyre. Pikërisht në këto rrethana, çfarë i kishte mbetur Islamit përveçse të ndërmerrte vetëmbrojtje kundër këtyre sulmeve e t'i ndëshkonte agresorët e padrejtë?! Si përfundim, betejat e Islamit nuk synonin përhapjen e besimit, por mbrojtjen e jetës së muslimanëve. Çdokush me një mendje të shëndoshë, a mund të pranonte se Islami ishte i paaftë për të provuar racionalitetin e njëshmërisë së Zotit para idhujtarëve të egër?! Vallë, a mund të besojë ndonjë i mençur që Islami të ishte kaq i mundur prej argumenteve të idhujtarëve që adhuronin gurët e sendet dhe që ishin të zhytur në gjithfarë prapësish, saqë kërkonte t'ia arrinte qëllimin përmes shpatës?! Kërkoj mbrojtjen e Allahut nga këto mendime, të cilat në asnjë mënyrë nuk mund të jenë të vërteta.

Ndërsa ata që i drejtuan Islamit akuza të tilla, ndoqën vetëm rrugën e padrejtësisë për të fshehur të vërtetën.

Është e vërtetë se ashtu sikurse hoxhallarët morën pjesë në këtë padrejtësi, edhe priftërinjtë nuk mbetën më mbrapa se ata. Këta të fundit, duke ngritur akuza të tilla, mendimet e hoxhallarëve të përciptë i ngulitën thellë në mendjen e popullit, aq sa njerëzit kuptuan se përderisa hoxhallarët e tyre lëshonin dekretin e *xhihadit*, dhe priftërinjtë e ditur po ashtu e ngrinin të njëjtën akuzë, feja e tyre me të vërtetë e lejuaka *xhihadin*! Eh, ç'akuzë e rëndë, bazuar në këto dy dëshmi! Vallë, ç'padrejtësi i bënë Islamit?! Nëse priftërinjtë nuk do të vepronin në këtë mënyrë, por të tregoheshin të sinqertë duke iu përmbajtur së vërtetës, e të pohonin se hoxhallarët në fjalë nxorën një dekret prej naivitetit e injorancës dhe se situata me të cilën u përball Islami në fillim, që e kërkonte *xhihadin*, nuk ekziston më, vetëm atëherë mund të shpresohej se ky shpërfytyrim i *xhihadit* do të ishte zhdukur nga bota. Por mjerisht, në vend që të punonin me mend, ata iu rrëmbyen vrullit të dëshirave, andaj, nuk e kuptuan të vërtetën.

Për shkak të veprimeve terrorizuese e vrasjeve të shumta të të pafajshmëve, disa nga arabët në sy të Zotit të Madhërishëm meritonin dënimin me vdekje dhe është e vërtetë se për kriminelët e tillë, kishte dalë një dekret, sipas të cilit, ata meritonin këtë lloj dënimi. Por, edhe këtyre njerëzve u ishte siguruar një mundësi shpëtimi, që atyre t'u falej jeta, po të pranonin besimin. Mbase, kundërshtarët e përciptë u mashtruan nga ky dekret dhe nuk e kuptuan se kjo nuk ishte dhunë, por ishte një mundësi shpëtimi për ata që meritonin dënimin me vdekje. Ta quash dhunë një veprim të tillë, është naivitet i madh! Ata e meritonin këtë dënim, jo sepse ishin mohues, por sepse ishin vrasës. Zoti i Mëshirshëm e dinte më së miri se të tillët e kishin kuptuar mirë

vërtetësinë e Islamit, andaj mëshira e Tij kërkonte që edhe këtyre kriminelëve t'ua mundësonte shansin e volitshëm të amnistisë. Edhe kjo provon se Islami kurrsesi nuk synonte që të vritej ndokush, madje të shpëtonin edhe ata që meritonin të vriteshin për shkak të vrasjeve të shumta që kishin bërë.

Vështirësi të tilla, në atë kohë, Islami haste vazhdimisht. Kaq shumë të vrerosur ishin fiset kundër Islamit, saqë çdokush që pranonte Islamin, i cilitdo fisi të ishte, i shkreti ose vritej ose i vështirësohej jeta aq sa i bëhej skëterrë. Në këto rrethana, Islamit iu desh të zhvillonte edhe beteja paqeruajtëse. Përveç këtyre dy situatave, edhe në atë kohë plot vështirësi, Islami nuk e përkrahu luftën. Islami në asnjë mënyrë nuk kishte si qëllim të luftonte për hir të besimit, por atij i ishte imponuar lufta. Pra, gjithçka që kishte bërë ai në kuadër të luftës, e kishte bërë për qëllim sigurie dhe vetëmbrojtjeje. Por mjerisht, hoxhallarët e përciptë i veshën një petk tjetër kësaj problematike, duke u krenuar me një veprimtari të turpshme e gjakderdhëse. Ky nuk është faji i Islamit, por i atyre të përciptëve te të cilët, gjaku i njeriut nuk vlen as sa gjaku i bagëtive. Të tillët ende nuk janë ngopur me gjakderdhje, madje pikërisht për këtë qëllim, ata po presin një *Mehdi* (udhëheqës) gjakatar. Me veprime dhe qëndrime të tilla, ata po tentojnë t'u sigurojnë të gjithë popujve provën se Islami, për përhapjen e tij, gjithnjë është mbështetur te dhuna dhe mizoria, mendim ky që nuk ka asnjë grimë vërtetësie.

Unë shoh se disa nga hoxhallarët e sotëm ende nuk janë ngopur me këtë degradim me të cilin po përballet Islami, përkundrazi, me besimet e tyre gjakderdhëse, po përpiqen ta zhysin Islamin akoma më thellë në humnerë. Por dijeni që Zoti nuk do ta lejojë që Islami të bëhet shënjestër e akuzave dhe shpifjeve të tilla. Kundërshtarët e paditur më kot vijojnë të ngulin këmbë në pohimin e tyre të gabuar

se gjoja Islami si në fillim, edhe më vonë ka përdorur shpatën për të shtuar numrin e besimtarëve të tij. Tani është koha dhe ora kur duhet ta shporrim këtë mendim të gabuar nga zemrat e njerëzve, e jo ta lejomë që të rrënjoset akoma më shumë. Nëse dijetarët muslimanë bien në ujdi që të punojnë për ta larguar këtë mendim nga zemrat e atyre muslimanëve që vuajnë nga egërsia, do t'i bëjnë një favor shumë të madh popullit dhe jo vetëm kaq, por falë tyre do të zbulohen mirësi të shumta të Islamit para botës. Rrjedhimisht, gjithë nervozizmi që kanë kundërshtarët e Islamit për shkak të keqkuptimeve të tyre, do të largohet dhe ata do të fillojnë ta shohin Islamin me një sy të pastër dhe kështu shumë shpejt do të përfitojnë nga ky burim i dritës.

Vrasësit kush mund t'i afrohet? Çdokush i ka frikë. Sidomos fëmijët dhe gratë llahtarisen vetëm duke parë fytyrën e tij të egër. Kurse një jomusliman, as nuk guxon të bujë te një person i tillë, duke menduar se ky i fundit mbase nga lakmia për t'u bërë *ghazi,* edhe mund ta vrasë atë. Sepse ka edhe njerëz nëpër zonat kufitare, të cilët mendojnë se mund ta gëzojnë xhenetin me të gjitha bekimet e tij vetëm me një veprim të shpejtë: duke vrarë ndonjë të pafajshëm. Sa e turpshme është kjo për muslimanët, kur popujt e feve të tjera që janë fqinjë me ta, nuk ndihen në paqe dhe në zemrat e tyre nuk presin ndonjë mirësi prej muslimanëve! Shembuj të tillë ndeshim shpesh, kur një jomusliman përballë këtij besimi të fshehur të muslimanëve, tregohet i frikësuar dhe i tmerruar.

Unë personalisht jam dëshmitar i një pamjeje të tillë. Në mos gaboj, ishte data 20 nëntor e vitit 1901, kur na erdhi një anglez këtu në Kadijan, ndërkohë shumë nga anëtarët e Xhematit tonë ishin mbledhur. Tek po zhvillohej një diskutim fetar, anglezi në fjalë erdhi dhe qëndroi diku në cep. Me shumë respekt e ftuam që të dilte përpara dhe të ulej pranë nesh. U njohëm me të dhe mësuam

se ai ishte një udhëtar anglez që kishte shëtitur edhe Arabinë dhe këtu kishte ardhur që të bënte foto të anëtarëve të Xhematit tonë. Kështu që, e ndihmuam në punën e tij dhe me shumë dashamirësi i kërkuam të qëndronte disa ditë te ne. Por kuptuam se ai frikësohej. Ai na tregoi se kishte parë shumë muslimanë që vrisnin të krishterë në mënyrë të pamëshirshme. Madje, na rrëfeu edhe disa ngjarje të tilla të frikshme që kishin ndodhur në Bagdad. I shpjeguam me shumë butësi e respekt se ky Xhemat që quhet "Xhemati Ahmedia", është tërësisht kundër besimeve të tilla dhe i urren fort ata që bëjnë krime. Në kuadër të përmbushjes së detyrimeve ndaj njerëzimit, ky Xhemat ka marrë përsipër t'i çrrënjosë këto lloj besimesh. Vetëm pas kësaj bisede, miku anglez u qetësua dhe bujti me gjithë dëshirë një natë te ne.

Qëllimi i përmendjes së kësaj ngjarjeje është që të tregojmë se besime të tilla të muslimanëve në lidhje me *xhihadin*, të cilat, në fakt, janë krejtësisht të pabaza, u kanë sjellë mjaft dëme popujve të tjerë dhe njëherësh i bënë ata të ushqejnë paragjykime dhe antipati ndaj Islamit. Edhe atë pak dashamirësi e simpati që ata e ruajnë për muslimanët, e kanë vetëm për ata që nuk e ndjekin fenë si hoxhallarët dhe që nuk i zbatojnë aspak parimet e Islamit. Pra në këtë mënyrë, një antipati e thellë është ngjallur ndaj muslimanëve, shkaku i së cilës, për fat të keq, janë vetë ata. Vallë, a mund të përfytyrohet ndonjë gjynah më i madh sesa ky që një botë e tërë po privohet nga bekimet islame për shkak të dijetarëve të tillë e të nxënësve të tyre?! Një fe që nuk arrin të vendosë mësimin e saj në zemrat e njerëzve përveçse me tehun e shpatës, a mund të jetë prej Zotit?! Feja e vërtetë është ajo që përdor si shpatë karakteristikat, fuqinë dhe argumentet e veta të pathyeshme e të mos jetë nevojtare e ndonjë shpate prej hekuri.

Pikërisht ky përkeqësim po kërkon gjithnjë e më shumë një *Reformator*. Nëse mendojmë thellë, shohim se Islami po kalon në një gjendje të rrezikshme, ashtu sikurse dielli që thuajse është i gjithi i eklipsuar. Veprimet e muslimanëve të ngjallin veç keqardhje. Ata kanë sajuar disa "*hadithe*" që ua dëmtojnë rëndë gjendjen morale dhe që janë në kundërshtim të plotë me ligjet e caktuara prej Zotit. Për shembull, një ndër ligjet e Zotit është që njerëzve t'u sigurohen tri të drejtat e tyre: nuk duhet të vrasin asnjë të pafajshëm, nuk duhet t'i njollosin nderin askujt dhe nuk duhet t'i rrëmbejnë pasuri askujt. Por shohim se ka disa muslimanë, të cilët i shkelin të tria këto porosi. Të tillët as nuk druhen për t'i marrë jetën një të pafajshmi. Hoxhallarët e tyre të përciptë kanë lëshuar edhe vendime, sipas të cilave, u lejohet të marrin dredhisht ose të rrëmbejnë gratë e atyre që i quajnë qafirë e të pafe e më pas t'i bëjnë gra për vete. Po ashtu, sipas tyre, nuk ka asnjë gjynah nëse u marrin jobesimtarëve pronë e pasuri tinëzisht e vjedhurisht. Kjo të bën të mendosh se me klerikë të tillë, që lëshojnë vendime të tilla në një fe të caktuar, një rrezik shumë i madh po i kanoset asaj feje! Hoxhallarët që nuk synuan asgjë tjetër përveç interesit të tyre të ulët, sajuan vendime të tilla, për t'ia atribuuar më pas Zotit dhe të Dërguarit të Tij. Sigurisht, hoxhallarëve të tillë do t'u mbetet e gjithë barra e mëkateve që bëjnë njerëzit naivë e të egër. Në fakt, ata janë ujq, por shfaqen me petkun e qengjave për të mashtruar; janë helm, por veten e quajnë antidotë të shkëlqyer; janë dashakëqij të skajshëm ndaj Islamit dhe krijesave të Zotit; zemrat i kanë të zbrazëta nga mëshira e dashamirësia, por e fshehin veten e tyre; bëjnë vaze tinëzare duke marrë parasysh vetëm synimet vetjake; nëpër xhami dalin me veshje dëlirësie, por përbrenda ruajnë vese të fëlliqura. Kjo paraqitje nuk është e ndonjë vendi, qyteti apo sekti të caktuar, por e një grupi njerëzish që gjenden në të gjithë botën muslimane e që quhen dijetarë, të cilët nën xhyben e tyre përpiqen

maksimalisht për t'u shtirur si qytetarë e për t'u quajtur shumë të pafajshëm e të shenjtë, por veprat e tyre dëshmojnë se cilët janë e çfarë janë. Ata nuk duan që fisnikëria dhe dashamirësia e vërtetë të përhapen në botë, pasi kjo i dëmton.

Shkurt, Islami këto ditë është i mbërthyer nga probleme të mëdha. Shumica e shpirtrave kanë vdekur, pasi nuk ndihet te ta asnjë shenjë lëvizjeje drejt mirësisë. Ata e kanë braktisur maturinë. Ndër ta, ka një grup që adhuron varre dhe bën *tevaf* rreth tyre, ashtu siç bëhet *tevafi* rreth *Qabes*. Ata besojnë se shpirtrat e dervishëve të tyre janë aq të plotfuqishëm, sikur Zoti t'u ketë dhuruar të gjitha forcat e Tij. Shumicën e faltoreve do të gjeni pikërisht pranë ndonjë varri dhe dervishin e asaj faltoreje duke u mësuar nxënësve të tij ta adhurojnë atë. E kur t'i kërkoni ndonjë *keramet*, do t'ju rrëfejë mijëra *keramete* të atij që është duke pushuar në varr, pa ju dhënë asnjë dëshmi. Sipas tyre, thelbi i Islamit është adhurimi i varreve dhe se të gjithë muslimanët e tjerë që nuk e kapin këtë thelb, janë të devijuar.

Ky ishte një grup që mori rrugën e njërit skaj, por ka edhe një grup tjetër që ndoqi rrugën e skajit tjetër, i cili kaloi çdo kufi në mohimin e bekimeve shpirtërore, aq sa ata nuk i japin asnjë vlerë jo vetëm të qenët *evlija*, por edhe *profetizmit*. Mrekullitë kategorikisht i mohojnë, madje i përqeshin dhe i nënçmojnë. Kurse shpalljen hyjnore *(uehi-në)* e quajnë mendim të vetë profetit, që ky i fundit, sipas tyre, e paraqet me aftësinë e tij mjeshtërore. Çdo profeci që nuk mund të rroket nga mendja njerëzore dhe që i përket tërësisht sferës së të padukshmes, sipas tyre është e pamundur. Shkurt, ata thonë se askujt nuk i zbret ndonjë shpallje hyjnore, as mrekullitë e profecitë nuk kanë ndonjë të vërtetë, kurse varret janë veçse pirgje dheu, që nuk përbëjnë asnjë lidhje me shpirtrat e të varrosurve; ringjallja e të vdekurve është vetëm një përrallë primitive dhe se interesimi ndaj botës tjetër është marrëzi; e gjithë zgjuarsia është që të gëzojnë

marifete për të fituar botën, madje të ndjekin e të bëhen si ata që natë e ditë angazhohen për botën dhe për çështjet e saj.

Këto qëndrime të skajshme nuk janë vetëm në lidhje me profetizmin dhe botën e përtejme. Te muslimanët, edhe në çështjet shoqërore, vërejmë qëndrime të skajshme. Nuk ka maturi as në biseda, as në punë, as në moral, as në martesë, as në divorc, as në kursim, as në shpenzim, as në zemërim, as në mëshirë, as në ndëshkim e as në falje. Shkurt, këtë popull e shohim në një vorbull të çuditshme mëdyshjesh ku injoranca dhe devijimi shfaqen deri në pafundësi. Nëse deri këtu ka ardhur gjendja e këtij populli që doli përpara botës me pishtarin e *teuhidit* e të rrugës së mesme, atëherë çfarë të themi e si të vajtojmë për popujt e tjerë!

Për sa i përket popullit të krishterë, ata jetojnë në një pjesë të botës që njihet për forcat intelektuale. Kjo duhet të na jepte shumë shpresë, por me keqardhje themi se gjithë shkencën dhe filozofinë e tyre e flakën kur erdhi fjala për besimin dhe njëshmërinë e Zotit. I shohim se, në njërën anë, deri në ç'skaj kanë përparuar me projektet, sistemimet dhe me shpikje nga më të rejat të kësaj bote, e në anën tjetër, si janë degraduar në lidhje me njohjen e Zotit dhe se si një njeri të paaftë e morën për Zotin e të gjithë botëve. Vallë, ç'zgjuarsi në çështjen e botës e "ç'mençuri" në njohjen e Zotit!

Dallimi midis qëndrimeve të skajshme të të krishterëve dhe muslimanëve është se te këta të fundit ka shumë që dhunojnë të drejtat e njerëzve, ndërsa te të parët ka shumë që uzurpojnë të drejtat e Zotit. Kjo sepse keqinterpretimi i çështjes së *xhihadit* i ka bërë muslimanët kaq zemërgurë saqë ata nuk e kanë më dashamirësinë e vërtetë ndaj njerëzimit. Prandaj, mund të shohim sesi abuzuesit prej qëllimeve të ulëta vetjake ose prej vrullit djallëzor, bëhen gati për t'i marrë jetën një

të pafajshmi dhe nuk ngurrojnë ta çnderojnë e t'i zhvatin pasurinë. Në këtë mënyrë, duke minuar këto të drejta themelore njerëzore, ata e kanë përdhosur imazhin e njerëzimit. E kur shohim gjendjen e të krishterëve, na del shumë qartë se ata zaptuan me çdo mënyrë të drejtat që i takojnë Zotit, duke konsideruar paarsye një njeri të paaftë për Zot. Edhe qëllimi për të cilin e kishin bërë zot, u mbeti i paarrirë. Nëse kjo ishte receta për t'u pastruar nga mëkati, pra, që të lanin veten me besimin në gjakun e Krishtit, atëherë përse ajo nuk i pastroi dot njerëzit e Evropës nga adhurimi i botës materiale dhe nga gjithfarë mëkatesh prej imoraliteti, që njeriut do t'i vijë turp edhe sikur t'i përmendë ato? Madje, ata janë zhytur jashtëzakonisht thellë në këso mëkatesh, saqë nuk mund të themi se vendet evropiane janë të përfshira më pak  se vendet aziatike në imoralitete. Përse atëherë nuk kanë reflektuar për këtë recetë të paefektshme? Çdo mjek dhe çdo i sëmurë, edhe për këtë jetë të shkurtër të kësaj bote, nuk e shkel parimin se kur një recetë e caktuar nuk i bën dobi për dhjetë a pesëmbëdhjetë ditë, e zëvendëson me ndonjë mjekim më të arsyeshëm. Ndërsa receta e gjakut të Krishtit, edhe pse është provuar si e gabuar, përse atëherë nuk u zëvendësua me diçka tjetër? Pas nëntëmbëdhjetë shekujsh pa rezultat, a ia vlen ende të mendosh se besimi në gjakun e Krishtit mund të ta sigurojë shpëtimin e vërtetë? Nëse deri më tani nuk kemi shenja që mund të tregojnë arritjen e qëllimit, a mund të shpresojmë se do të vijë koha kur njerëzit më të pastër në moral e në përmbajtje ndaj epsheve do të jenë pikërisht të krishterët? Ai që jeton në ndonjë prej vendeve të Evropës ose çdo i mençur që mund ta ketë shëtitur qoftë një herë Evropën e të ketë qëndruar pak kohë në Paris a gjetkë, nuk do të ngurrojë të dëshmojë se disa vende evropiane tashmë kanë arritur deri në gjendjen ku imoraliteti dhe tradhtia bashkëshortore te shumëkush nuk përbën më ndonjë mëkat. Sipas tyre është e ndaluar të martohesh me më

shumë se një grua, por nuk është e ndaluar t'u hedhësh shikim epshor femrave të tjera. Në Francë e në vende të tjera gjenden shumë gra të tilla, që nuk kanë nevojë për bashkëshort. Mos u duhet vallë të pretendojnë se ka dalë ndonjë varg i ri në Ungjill që ua lejuaka të gjitha këto veprime! Përndryshe do të na duhet të pranojmë se receta e gjakut të Krishtit ka bërë efekt të kundërt dhe pretendimi i saj ka qenë i rremë. E vërteta është se kjo recetë nuk është e drejtë dhe se vdekja e një njeriu nuk ka asnjë lidhje të natyrshme me shpëtimin e dikujt tjetër. Jeta e gjallë e Zotit është baza e të gjitha bekimeve e jo vdekja e Tij. Drita lind me lindjen e diellit e jo me perëndimin e tij.

Dhe tani, duke qenë se kjo recetë nuk e ka arritur qëllimin për pastrimin e mëkateve, edhe pohimi se ai që kishte shkatërruar veten për këtë qëllim ishte i biri i Zotit, rezulton i gabuar. Ne nuk mund t'i etiketojmë Zotit një vdekje që Ai edhe të vdesë, edhe të mos e arrijë qëllimin. Para se gjithash, kjo është kundër praktikës së hershme të Zotit që Ai të mund të ketë pranuar për vete vdekjen, asgjësimin dhe çdo humbje e poshtërim tjetër, për të lindur prej barkut të një gruaje. Sepse pohimi i të krishterëve nuk është provuar as nga ndonjë shembull i mëparshëm që Zoti edhe më përpara dy-tri herë kishte lindur në këtë formë, në mënyrë që njerëzit të kuptonin e të bindeshin, dhe as nuk është mbështetur me mrekullitë hyjnore, të cilat janë përtej kufijve të fuqisë njerëzore. Përveç kësaj, qëllimi kryesor për të cilin ishte sajuar kjo doktrinë, mbeti absolutisht i paarrirë. Ka dy mëkate kryesore në botë që njerëzit i bëjnë për përmbushjen e dëshirave vetjake: pirja e alkoolit dhe imoraliteti. A nuk është e vërtetë që një pjesë e madhe e burrave dhe grave të Evropës morën pjesë ngishëm në këto dy mëkate? Madje, besoj se nuk është e ekzagjeruar të thuash se Evropa ia ka kaluar Azisë në konsumin e pijeve alkoolike. Në Evropë mund të gjeni kaq shumë dyqane ku shiten pije alkoolike, saqë ato mund ta kalojnë numrin e

të gjitha llojeve të dyqaneve që gjenden nëpër qytetet e fshatrat tona. Përvoja na tregon se rrënja e të gjitha mëkateve është alkooli, që e deh njeriun vetëm në pak çaste dhe i mundëson guximin edhe për të bërë vrasje. Mëkate dhe imoralitete të tjera gjithashtu vijnë si pasoja të tij. E theksoj dhe sinqerisht ju them të vërtetën që alkooli dhe druajtja ndaj Zotit nuk mund të bashkohen. Ai që nuk është i vëmendshëm ndaj pasojave të tij, nuk është i mençur. Veç kësaj, jo çdokush mund të heqë dorë nga vesi i pirjes së alkoolit, dhe ky është një tjetër rrezik.

Tani, mund të shtrohet pyetja se nëse gjaku i Krishtit nuk mund të pastrojë njeriun nga mëkatet, siç ai me të vërtetë nuk e ka pastruar, a ka apo jo ndonjë ilaç tjetër për ta arritur këtë synim? Sepse, një jetë me mëkate është më keq se vdekja. Duke iu përgjigjur kësaj pyetjeje, unë jo vetëm deklaroj fuqimisht, por them edhe nga përvoja dhe sprovat e mia që, në të vërtetë, që nga koha kur njeriu lindi e deri në këto ditët e fundit të botës, ka ekzistuar vetëm një rrugë për të shpëtuar nga mëkati e mosbindja, dhe ajo është që njeriu, nëpërmjet argumenteve bindëse dhe shenjave të qarta, ta arrijë atë njohje, e cila me të vërtetë ia shfaq Zotin; kur i bëhet e qartë se zemërimi i Zotit është një zjarr gllabërues; kur i shfaqet bukuria Hyjnore deri në atë masë, saqë ai bindet se çdo kënaqësi e përsosur gjendet në Zot. Pra, kur t'i hiqen të gjitha perdet, që njeriu të arrijë të shohë edhe madhështinë, edhe bukurinë Hyjnore. Kjo është e vetmja rrugë që i ndalon njeriut tundimet e *nefsit,* e cila domosdo i sjell një ndryshim brenda tij.

Kjo përgjigje mund të shkaktojë reagime te shumë njerëz që do të thonë: *"Po ne, a nuk besojmë në Zot? A nuk kemi edhe ne frikë ndaj Zotit? A nuk e duam edhe ne Zotin? Madje, përveç disave, shumë njerëz në botë, a nuk besojnë në Zot? Përse atëherë shohim që të njëjtët njerëz bëjnë mëkate nga më të ndryshmet, përfshihen në punë të pista nga*

*më të shumtat?"* Përgjigja e kësaj është se besimi *(imani)* është tjetër gjë dhe njohja *(irfani)* është gjë tjetër dhe se ne nuk e kemi fjalën që besimtari shpëton nga mëkati, por njohësi i përsosur shpëton nga ai, pra ai që ka shijuar edhe frikën ndaj Zotit, edhe dashurinë ndaj Tij.

Dikush edhe mund të shtrojë pyetjen: *"Po shejtani që ka njohje të plotë, pse nuk i bindet?"* Përgjigja e kësaj është po ajo që thamë se edhe ai në asnjë mënyrë nuk e ka atë njohje të përsosur, që u jepet njerëzve të sinqertë. Është në natyrën e njeriut të ndikohet patjetër nga dija e përsosur dhe nuk i afrohet rrugës së shkatërrimit kur e sheh atë me plot llahtarinë e saj. Por besimi për të, tek e fundit, mbetet vetëm një besim. Ndërsa njohja është kur ta shohë me sy atë që ka besuar. Prandaj, është e pamundur që njohja dhe ligësia të bashkohen në një zemër, ashtu siç është e pamundur të bashkohen dita dhe nata.

Vetë përvoja juaj e përditshme ju tregon se kur mësoni që ndonjë gjë e caktuar është e dobishme për ju, përnjëherë anoni nga ajo. E kur mësoni se diçka është e dëmshme, menjëherë i frikësoheni asaj. Për shembull, ai që nuk e di se në dorën e tij mban arsenik, edhe mund të konsumojë pafrikë disa gramë të tij, thjesht duke kujtuar se ai mund të jetë sheqer ose ndonjë ilaç i mirë. Kurse ai që e di shumë mirë se në dorë ka një helm vdekjeprurës, nuk do të konsumojë asnjë grimcë të tij, sepse ai e di që sapo ta përtypë, do të vdesë. Në të njëjtën mënyrë, kur njeriu fiton dije të plotë, të pastër nga çdo dyshim se Zoti ekziston, i cili të gjitha mëkatet i cilëson të ndëshkueshme, siç është vjedhja, vrasja, kurvëria, padrejtësia, pandershmëria, *shirku*, gënjeshtra, dëshmia e gënjeshtërt, arroganca, shtirja, të ngrënët haram, mashtrimi, përgojimi, të qenët batakçi, pabesia, pakujdesia, harbimi, mosmirënjohja ndaj Zotit dhe të qenët i pafrikë ndaj Tij, jodashamirësia ndaj robërve të Tij, mospërkujtimi i Zotit me zemër të ndrojtur, zhytja krejtësisht në dëfrimet dhe kënaqësitë e botës,

shpërfillja ndaj Mirëbërësit të vërtetë, shpërfillja ndaj lutjes e përulësisë, të qenët dallaveraxhi kur shet, duke përzierë mallin me diçka tjetër, duke e peshuar më pak ose duke e shitur më lirë nga çmimi i tregut, moskujdesi ndaj prindërve, keqsjellja me bashkëshorten, mosbindja ndaj bashkëshortit, të hedhurit shikim epshor ndaj burrave apo grave të huaja, të mos kujdeset për jetimët, pleqtë, të dobëtit dhe hallexhinjtë, të mos ketë fare në konsideratë të drejtat e fqinjit e madje t'i sjellë dëm, të poshtërojë tjetrin për të provuar epërsinë e vet, të tallet me dikë ose t'i përmendë ndonjë të metë trupore për ta nënçmuar atë, t'i ngjisë nofka apo t'i thurë shpifje, të trillojë diçka në emër të Zotit, të deklarojë rrejshëm, *neudhubilah*, që është profet apo i dërguar prej Allahut, ose ta mohojë fare ekzistencën e Zotit, të rebelohet kundër një mbreti të drejtë e të shkaktojë trazira në vend, pra, të gjitha këto mëkate i largohen njeriut vetvetiu, pasi të ketë fituar dije që ato patjetër i sjellin ndëshkim.

Dikush prapë mund të gabojë duke pyetur se: *"Edhe pse dimë që Zoti ekziston, edhe pse dimë që ndëshkohemi për mëkatet, prapëseprapë hyjmë në gjynahe dhe kjo tregon se kemi nevojë për ndonjë gjë tjetër"*. Por unë prapë i jap të njëjtën përgjigje që kam dhënë më përpara se kurrsesi nuk është e mundur, e përsëris se në asnjë mënyrë nuk është e mundur që ju, duke pasur njohje të plotë që pas mëkatit do t'ju bjerë vetëtimthi zjarri i ndëshkimit, të guxoni të mëkatoni përsëri. Kjo filozofi është e pathyeshme. Mendoni thellë, rishtas e rishtas. Gjithkund ku keni besim të plotë se do të ndëshkoheni, nuk bëni asnjë lëvizje kundër besimit tuaj. Më thoni pakëz, a mund ta vini dorën në zjarr? A mund të hidheni nga maja e një mali? A mund të bini në pus? A mund të shtriheni mbi shina duke ditur se treni është duke ardhur? A mund ta vini dorën në gojën e luanit? A mund të zgjasni këmbën para një qeni të tërbuar? A mund të qëndroni në një vend ku shkreptin vetëtimë e llahtarshme? A nuk dilni vrulltas nga

shtëpia, së cilës po i thyhet trari ose po i rrëshqet toka për shkak të tërmetit? Kush mund të guxojë nga ju të mos brofë nga krevati, pasi ka parë një gjarpër helmues në të? Më tregoni të paktën një njeri, të cilit i digjet shtëpia e ai të qëndrojë duke mos e braktisur atë? Më thoni pra se pse vepronі në këtë mënyrë? Pse u largoheni gjërave të tilla të dëmshme por nuk u largoheni mëkateve që ju përmenda pak më sipër? Cili është shkaku? Mbani mend! Përgjigjja që një i mençur mund të japë pasi të ketë menduar thellë, është përfundimi se dija nuk është njësoj në të dyja rastet. Domethënë, për mëkatet ndaj Zotit shumica e njerëzve kanë dije të mangët. Ata i cilësojnë si të këqija, por nuk i njohin ashtu siç e njohin luanin a gjarprin dhe përbrenda në zemër ata dyshojnë se dënimet e tyre nuk janë të sigurta, madje dyshojnë edhe në qenien e Zotit se a ekziston me të vërtetë apo jo. E, edhe sikur të ekzistojë, sipas tyre, nuk dihet në mënyrë të sigurt se shpirti do të jetojë apo jo, dhe edhe sikur të jetojë, nuk dihet nëse patjetër do të ndëshkohet për mëkatet që ka bërë. Pikërisht këtë mendim e kanë shumica e njerëzve, të cilin as vetë nuk e njohin plotësisht. Por, siç u pa në shembujt e frikave që kam përmendur, të cilave ata u shmangen, të gjithë janë të bindur se po t'u afrohen atyre, vdekja është e sigurt dhe prandaj nuk u qasen. Madje, edhe sikur të gjenden rastësisht përballë tyre, u ikin duke bërtitur me të madhe. Pra, është e qartë që në lidhje me këto frika, njeriu ka bindje të plotë se do të shkatërrohet, ndërsa, në lidhje me porositë e besimit nuk e ka të njëjtën bindje, por veç dyshim. Në rastin e parë ai ka konstatime, ndërsa në të dytin vetëm përralla dhe vetëm përrallat nuk mund ta shpëtojnë atë nga mëkati. Prandaj, sinqerisht ju them të vërtetën, edhe sikur të kryqëzohen jo një, por një mijë krishtë, prapëseprapë nuk mund t'ju dhurojnë shpëtimin e vërtetë, sepse lirimin nga mëkati jua jep ose frika e përsosur ose dashuria e përsosur, ndërsa vdekja e Krishtit, në radhë të parë, është gënjeshtër, dhe së dyti ajo nuk ka asnjë lidhje me mposhtjen e vrullit të mëkatit. Thirrini mendjes se

kjo doktrinë mbetet e fshehur në errësirë, të cilën nuk e vërteton përvoja dhe as vetëvrasja e Krishtit nuk provon ndonjë lidhje me faljen e mëkateve të të tjerëve. Shpëtimi i vërtetë është që njeriu që në këtë botë të arrijë të shpëtojë nga xhehenemi i mëkateve. Mendoni një herë e mirë, a keni shpëtuar nga xhehenemi i mëkateve vetëm nëpërmjet miteve të tilla? Ose ndokush tjetër a mund të ketë gjetur shpëtimin përmes këtyre përrallave të pakuptimta që nuk kanë asgjë reale dhe që nuk kanë asnjë lidhje me shpëtimin e vërtetë? Kërkoni në Lindje e në Perëndim! Askund nuk mund të gjeni njerëz, të cilët përmes miteve të tilla, të mund ta kenë arritur atë pastërti të vërtetë e cila ua shfaq Zotin dhe përmes së cilës, jo vetëm që fillojnë ta urrejnë mëkatin, por edhe të shijojnë kënaqësitë e vërtetësisë në formë xheneti. Në atë çast shpirti i njeriut derdhet si uji te pragu i Zotit dhe më pas atij i zbret një dritë prej qiellit, e cila i zhduk gjithë errësirën e *nefsit*. Ashtu siç gjatë ditës, kur hapni dritaret në të katër anët, drita e diellit natyrisht futet brenda jush, por nëse do t'i mbani të mbyllura, thjesht duke dëgjuar ndonjë mit apo përrallë, ajo dritë nuk mund të depërtojë tek ju. Për ta marrë dritën, juve ju duhet të çoheni nga vendi juaj e t'i hapni dritaret, atëherë drita vetvetiu do të hyjë brenda jush dhe do t'ju ndriçojë edhe shtëpinë. A mund të shuajë ndokush etjen vetëm duke e imagjinuar ujin? Jo. Madje, i duhet të shkojë te burimi, fytas e mbytas, e të vërë buzët tek ai, sepse kështu mund ta shuajë etjen me ujë të freskët, gjersa të ngihet.

Pra, ai ujë që mund t'ju ngijë e t'ju shuajë afshin dhe zjarrminë e mëkatit, është bindja. Përveç kësaj, nuk ka asnjë metodë tjetër nën qiell që mund t'ju shpëtojë nga mëkati. Asnjë kryq nuk mund t'ju lirojë nga mëkati. Asnjë gjak nuk mund t'ju ndalojë nga furia e ndjenjave të *nefsit*, sepse këto gjëra nuk kanë asnjë lidhje me shpëtimin e vërtetë. Kuptojini realitetet. Mendojini vërtetësitë. Dhe, ashtu siç provoni gjërat e kësaj bote, provojeni edhe këtë. Atëherë

shpejt do të kuptoni se përveç bindjes së vërtetë, nuk ka asnjë dritë tjetër që mund t'ju lirojë nga errësirat e *nefsit* dhe përveç ujit të pastër të njohjes së përsosur të Zotit, asgjë tjetër nuk mund t'ju lajë ndyrësitë tuaja të brendshme dhe përveç kënaqësisë së takimit me të Vërtetin, asgjë tjetër nuk mund t'jua largojë afshin dhe zjarrminë tuaj të brendshme. Gënjeshtar është ai që ju tregon ndonjë metodë tjetër, dhe naiv është ai që dëshiron të mjekojë në ndonjë mënyrë tjetër. Të tillët, nuk mund t'ju ndriçojnë, por ju fundosin akoma më thellë në gropën e errësirës dhe nuk mund t'ju japin ujë të freskët, madje jua shtojnë akoma më shumë zjarrminë e afshin. Asnjë gjak nuk mund t'ju bëjë dobi, përveç atij gjaku i cili, përmes ushqimit të bindjes, përftohet vetë brenda jush. Asnjë kryq nuk mund t'ju mundësojë lirimin, përveç kryqit të rrugës së drejtë, domethënë ai i vërtetësisë dhe i durimit. Prandaj, hapni sytë dhe reflektoni se, a nuk është e vërtetë që ju mund të shihni vetëm përmes dritës e jo përmes diçkaje tjetër, dhe, mund të arrini te destinacioni vetëm përmes rrugës së drejtë e jo ndonjë rruge tjetër? Gjërat e kësaj bote i keni pranë, kurse ato të besimit i keni larg. Andaj, analizojini ato që keni pranë, që të kuptoni ligjësinë e tyre e ta aplikoni më pas mbi ato që keni larg. Sepse është një Zot që i ka përcaktuar të dyja ligjësitë. Cili nga ju mund të shohë pa sy, ose mund të dëgjojë pa veshë, ose mund të flasë pa gjuhë? Përse atëherë nuk e aplikoni të njëjtën ligjësi edhe në çështjet shpirtërore? Qoftë edhe duke i pasur sytë, a mund të qëndroni pranë ndonjë gremine tejet të thepisur? Duke i pasur veshët, a mund të mos alarmoheni nga një zë që ju njofton që ka hyrë një vjedhës? Duke e pasur gjuhën që ju aftëson për të dalluar të ëmblën nga e hidhura, a vazhdoni prapë të konsumoni ushqime të hidhëta e helmuese që jua prishin gojën, jua dëmtojnë stomakun ose ju shkaktojnë të vjella apo ndonjë alergji tjetër, duke ju shkatërruar plotësisht? Pra, nga këto organe merrni mësim që edhe për jetën shpirtërore keni nevojë t'ju

jepet një dritë, që t'jua tregojë ligësinë e rrugëve të liga, e t'ju jepet një zë, që t'ju largojë nga vendi ku kalojnë vjedhësit dhe kusarët, e t'ju jepet një shije që t'ju bëjë të dalloni të ëmblën nga e hidhura, ilaçin nga helmi. Pikërisht këto janë mjetet, të cilat ju duhet t'i kërkoni për të shpëtuar nga shkatërrimi. Kurrsesi nuk është e mundur që ju, pa e pasur këtë dritë dhe duke qenë po të verbër, të mund të shpëtoni falë gjakut të dikujt.

Shpëtimi nuk është diçka që do ta fitoni pas kësaj bote. Shpëtimi i vërtetë arrihet që në këtë botë. Ai është një dritë që zbret në zemër për të vënë në dukje se cilat janë gropat e shkatërrimit. Ndiqni rrugën e së vërtetës dhe urtësisë, sepse përmes saj do ta gjeni Zotin. Krijoni një afsh në zemër, që të mund të lëvizni drejt vërtetësisë. Fatkeqe është ajo zemër që mbetet e ftohtë. I nëmur është ai karakter që është i dëshpëruar. E vdekur është ajo ndërgjegje që nuk shkëlqen. Pra, ju mos u bëni më pak se ajo kovë, që bosh bie në pus por del e mbushur dhe mos i përngjani sitës që nuk mban asnjë pikë uji, por uji hyn nga një anë e saj dhe del nga ana tjetër. Përpiquni të bëheni të shëndetshëm dhe juve t'ju largohet temperatura helmuese e kërkimit të botës materiale, e cila jua mori edhe dritën e syve, edhe dëgjimin e veshëve, edhe shijen e gjuhës, edhe forcën e krahëve, edhe shkathtësinë e këmbëve. Shkëputni një lidhje, që ta fitoni lidhjen tjetër. Ndalojeni zemrën nga një drejtim, që ajo ta gjejë drejtimin tjetër. Përzëreni krimbin e ndyrë të botës, që t'ju dhurohet diamanti i shndritshëm i qiellit. Kthehuni te burimi juaj, i njëjti burim ku Ademi ishte ringjallur përmes shpirtit të Zotit, në mënyrë që ju të mbretëroni në të gjitha gjërat, ashtu siç pati mbretëruar ati juaj.

Dita ka kaluar. Është koha e *ikindisë*. Ora ka shkuar afërisht 4:00. Po afrohet nata. Dielli së shpejti do të perëndojë. Nëse doni të shikoni, shikoni që tani. Më vonë, çfarë do të mbetet për të parë?

Para se të largoheni, çoni përpara ushqime të mira, e jo gurë dhe tulla. Dërgoni veshje përpara, e jo gjemba dhe kashtë. Ai Zot që i sjell fëmijës qumësht në gjirin e nënës, përpara se të lindë, në kohën tuaj dhe në vendet tuaja, ju ka dërguar një njeri, i cili si një nënë do t'ju japë qumësht me gjirin e vet. Vetëm ai do t'ju ushqejë me qumështin e bindjes, që është shumë më i shndritshëm sesa dielli dhe shumë më i shijshëm sesa çdo pije tjetër. Prandaj, nëse keni lindur të gjallë e jo të vdekur, ejani dhe vraponi drejt këtij gjiri, ku ju do të pini qumësht të freskët. Ndërsa qumështi që keni në enët tuaja, nëse nuk është i freskët, hidheni. Ai duhet të jetë ndotur nga erëra të këqija e me mikrobe që nuk arrini t'i shihni. Një qumësht i tillë nuk mund t'ju ndriçojë dot, përkundrazi do t'jua prishë shëndetin sapo të futet në trupin tuaj. Në fakt, ai nuk është më qumësht, por helm. Mos shihni me ëndje çdo gjë që është e bardhë, sepse në disa raste, e zeza është më e mirë se sa e bardha. Për shembull, flokët e zinj tregojnë rininë dhe forcën, ndërsa të zbardhurit zbulojnë pleqërinë dhe dobësinë. Në të njëjtën mënyrë, edhe "bardhësia" e shtirjes dhe dukja e mirësisë nuk vlen për asgjë. Më mirë se ajo është thjeshtësia e mëkatarit që nuk e mbulon me mashtrim mëkatin e vet. Sinqerisht ju them se ai është më afër njohjes së Zotit.

Mos besoni në gjërat që nuk janë bindëse, që nuk kanë asnjë dritë të vërtetë dhe që nuk bazohen mbi asnjë filozofi fisnike, sepse ato të gjitha janë rrugë të shkatërrimit. Nëse doni të largoheni nga mëkatet, matni dëshirat e zemrave tuaja dhe shikoni se çfarë ju kërkojnë e si mund të kuptojnë ato? Për cilin ilaç ndërgjegjja juaj ju thotë se: "ja, ky është i duhuri"? Vallë, a mund të pranojë ndonjë zemër se gjaku i Krishtit do ta bëjë atë t'i frikësohet mëkatit? Përkundrazi, bën të kundërtën, gjë që na tregon edhe përvoja, sepse ai që i mbështetet gjakut të Krishtit mendon se është i larë nga mëkati. Ndërsa atij që i jepet dija e plotë se mëkati është një helm, ai kurrsesi nuk mund

të mëkatojë, sepse e di që do të shkatërrohet. Pra, prej Zotit juve ju është dërguar një njeri, i cili dëshiron t'ju çojë tek ajo dije, përmes së cilës zemrat tuaja do ta njohin Zotin dhe do ta njohin edhe helmin e mëkatit. Pastaj ju vetvetiu do t'i ikni mëkatit, si ai që ia mbath kur sheh një luan.

Qëllimi kryesor i këtij libërthi është që të përhapë mësimin dhe shenjat e Zotit në botë, në mënyrë që ata të cilët e kërkojnë shpëtimin në gjakun e në kryqin e Krishtit, të gjejnë burimin e vërtetë të shpëtimit. Shpëtimi i vërtetë nuk mund gjendet në ujëra, të cilat më pak kanë ujë e më shumë kanë baltë e turbullira. Uji që pastron zemrat, në kohën e tij zbret prej qiellit. Lumi që rrjedh furishëm me këtë ujë, nuk ka aspak baltë e turbullirë, madje njerëzit përfitojnë nga uji i tij i freskët. Ndërsa në një lumë që është i thatë, edhe ai pak ujë që qëndron i ndenjur në shtrat, nuk mund ta ruajë pastërtinë dhe ëmbëlsinë e tij, madje përzihet me papastërtinë e kafshëve. Në të njëjtën mënyrë, zemra së cilës i është dhuruar njohja e Zotit dhe bindja ndaj Tij, i shëmbëllen pikërisht lumit të furishëm, i cili vazhdimisht vadit arat. Uji i tij i kulluar dhe i ftohtë, ju freskon zemrën dhe ju shuan zjarrminë e shpirtit. Ai jo vetëm që vetë është i pastër, por pastron edhe të tjerët, duke u dhuruar urtësinë që u heq ndryshkun e zemrave, u mundëson urrejtjen ndaj mëkatit. Kurse një tjetër që i përngjan lumit që ka ujë të pamjaftueshëm, madje të turbullt, nuk mund t'i bëjë asnjë dobi, as njerëzimit e as vetes. Prandaj, kjo është koha. Çohuni dhe kërkojeni ujin e bindjes sepse do ta gjeni. E kur do ta keni gjetur atë dhe do të jeni të mbushur me bindje, edhe ju do të rridhni lirshëm si një lumë. Largojuni mëkatit duke u pastruar nga ndyrësia e çdo dyshimi a pasigurie. Ky është uji që do t'ju lajë shenjat e mëkateve dhe do t'ju pastrojë dërrasën e kraharorit, në mënyrë që ajo të përgatitet për të pranuar shkronjat hyjnore. Ju kurrsesi nuk do të mund t'i fshihni shenjat e *nefsit* nga kraharori juaj, derisa nuk do

ta lani atë me ujin e kulluar të bindjes. Veproni, në mënyrë që t'ju mundësohet. Kërkoni, në mënyrë që t'ju jepet. Zbutini zemrat tuaja, në mënyrë që t'i kuptoni këto realitete, sepse për zemërgurët, kjo është e pamundur. A mendoni se me të vërtetë do ta urreni mëkatin, pa ju depërtuar në zemra madhështia e Zotit, pa ju shfaqur fuqia dhe sundimi i Zotit të Gjallë dhe pa ju mbushur zemrat me dritën e bindjes? Kurrsesi jo. Ka vetëm një rrugë, vetëm një Zot dhe vetëm një ligj.

(Marrë nga revista urdu *"Review of Religions"* vëll. 1, nr. 1, botuar në janar 1902, f. 9-30).

## Shpjegim i termave

**Evlija**—Shumës i fjalës *ueli*, që do të thotë i dashur i Zotit.

**Ghazi**—Luftëtar i Islamit.

**Hadith**—Thënie e Profetit Muhammed[sa].

**Hazret**—I nderuar.

**Hixhri**—Mërgimi i Profetit Muhammed[sa] nga Meka në Medinë. Fjala *hixhri* Përdoret për të shënuar edhe kalendarin islam, që fillon nga ngjarja e mërgimit të Profetit Muhammed[sa].

**Iblis**—Emri i shejtanit.

**Ikindi**—Falja e pasdrekës.

**Imam**—Udhëheqës shpirtëror.

**Iman**—Besim.

**Irfan**—Njohje, bindje.

**Kalif**—Pasardhës. Termi *Kalif i Allahut* përdoret për profet. Ndërsa termi *Kalif i profetit* përdoret për pasardhësin e profetit që vijon misionin e tij.

**Keramet**—Mrekulli.

**Kurani Famëlartë**—Libri i shpallur nga Zoti për udhëzimin e njerëzimit. Ky libër iu zbrit Profetit Muhammedit[sa] fjalë per fjalë përgjatë një periudhe njëzetetre vjeçare.

**Mehdi**—Kuptimi leksikor është “i udhëzuar”. Është titulli që i ka dhënë Profeti i shenjtë Muhammed[sa] Reformatorit që do të vinte në ditët e vona.

**Mesihu i Premtuar**—Titulli që i referohet Themeluesit të Xhematit Musliman Ahmedia, Hazret Mirza Ghulam Ahmedit[as] të Kadijanit. Ai deklaroi që është i caktuar prej Allahut në përputhje me profecitë e Profetit të shenjtë Muhammed[sa] rreth ardhjes së Imam Mehdiut dhe Mesihut të Premtuar.

**Mikail**—Emri i një engjëlli.

**Mohues**—Në libër, bëhet fjalë për ata që mohuan Profetin Muhammed[sa].

**Nefs**—Vetja a ndërgjegjja e njeriut.

**Neudhubilah**—Kërkojmë mbrojtjen e Allahut nga kjo ide.

**Profeti i shenjtë[sa]**—Titulli që përdoret veçanërisht për Themeluesin e Islamit, Hazret Muhammed, paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të.

**Qabja**—Shtëpia e Zotit në Mekë, të cilën e vizitojnë muslimanët gjatë *haxhit* apo *umrasë*.

**Shirk**—Besimi në shumë zota.

**Teuhid**—Njëshmëria e Zotit.

**Teurat**—Libri i shenjtë që i ishte dërguar Profetit Musa[as]. Pjesë e Dhiatës së vjetër.

**Tevaf**—Rrotullimi rreth *Qabes* që bëjnë pelegrinët.

**Ungjill**—Dhiata e re.

**Xhemat**—Kuptimi leksikor: bashkësi. Grup besimtarësh që ka një udhëheqës.

**Xhemati Musliman Ahmedia**—Bashkësia muslimane që ka pranuar deklaratat e *Hazret* Mirza Ghulam Ahmedit[as] të Kadijanit se ai është Mesihu i Premtuar dhe Imam Mehdiu. Ky Xhemat u themelua nga *Hazret* Mirza Ghulam Ahmedi[as] në vitin 1889, tani është nën udhëheqjen e *Kalifit* të tij të Pestë, *Hazret* Mirza Masrur Ahmed (Allahu e ndihmoftë fuqimisht). Xhemati gjithashtu njihet me emrin Xhemati Ahmedia. Anëtar i këtij Xhemati njihet si musliman ahmedian ose thjesht ahmedian.

## Shkurtesat

sa—*selallahu alejhiveselam* (Paqja e bekimi i Allahut qofshin mbi të), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i *Hazret* Profetit Muhammed[sa].

as—*alejhiselam* (Paqja qoftë mbi të), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i ndonjë profeti tjetër të Allahut.

## Adresat

**Xhemati Musliman Ahmedia i Kosovës**
Rr. "Holger Pedersen", Lagjja e Spitalit,
Prishtinë, Kosovë
Kontakt: +381 3855 8436, +377 4481 7813,
Fax: +381 3851 2408

**Xhemati Musliman Ahmedia i Shqipërisë,**
Rr. "Pavarësia", KM 1, Mëzez,
Kutia Postare 8176,
Tiranë, Shqipëri (Albania)
Kontakt +355 66 297 4992 / 69 587 6901 / 67 216 8054
darulfalah@gmail.com

---

Në shqip: www.alislam.al
Në anglisht: www.alislam.org

*"Si mund të gjendet shpëtimi nga mëkati?"* është shkruar në gjuhën urdu në janar të vitit 1902. Në këtë libërth, Hazret Mirza Ghulam Ahmedi, Mesih i Premtuar[as] tregon se epoka jonë, sa më shumë është zhvilluar nga ana materiale, aq më shumë ka rënë nga ana shpirtërore. Duket se një forcë shumë tërheqëse fshehtas po i ndjell njerëzit drejt rënies. Në këtë situatë, njerëzit kurrsesi nuk mund të ngrihen lart, derisa të mos kundërveprojë një forcë tjetër akoma më tërheqëse prej qiellit, për t'u siguruar më shumë bindje. Kjo dritë bindjeje vjen vetëm nga qielli përmes atij dielli që quhet *Imam* i kohës. Në bazë të profecive të përmendura në librat e feve, autori tregon periudhën kohore në të cilën ai *Imam* duhej të vinte.

Duke dhënë një panoramë reale të botës fetare, autori tregon se muslimanët në përgjithësi, për shkak të largimit të tyre nga burimi i Islamit dhe për shkak të keqinterpretimit të konceptit të *xhihadit,* kanë nëpërkëmbur të drejtat e njerëzve, kurse të krishterët, për shkak të doktrinës së gabuar të *trinitisë*, kanë cenuar të drejtat e Zotit.

Mesihu i Premtuar[as] gjithashtu argumenton se feja e vërtetë duhet të gjykohet nga aftësitë e saj për të çuar besimtarët drejt bindjes në ekzistencën e Zotit, drejt njohjes së Tij. Vetëm njohja e përsosur rreth Zotit mund të shpëtojë njeriun nga mëkati. Autori tregon se si Islami i dhuron njeriut njohje të vërtetë, rrjedhimisht edhe shpëtimin nga mëkati.

*This is an Albanian translation of* گناہ سے نجات کیوں کر مل سکتی ہے *(How to be Free from Sin), written by Hazrat Mirza Ghulam Ahmad, The Promised Messiah and Imam Mahdi, Founder of the Ahmadiyya Muslim Jama'at[as].*

ISBN 1-84880-256-0

